# Marrja e kredisë nga shteti për vazhdimin e shkollimit

﴿ إذا أقرضته الدولة لأجل الدراسة بشرط أنه إذا تأخر في السداد لزمته الفائدة ﴾

[ Shqip – Albanian – ألباني ]

Muhamed Salih El Munexhid

**Përktheu :** Driton Lekaj

2010 - 1431

islamhouse.com

# ﴿ إذا أقرضته الدولة لأجل الدراسة بشرط أنه إذا تأخر في السداد لزمته الفائدة ﴾

« باللغة الألبانية »


محمد صالح المنجد


ترجمة: دريتون ليكاي


2010 - 1431

islamhouse.com

***Pyetja:*** Së shpejti do të regjistrohem në universitet dhe në të kaluarën kam deponuar pak të holla, por ato nuk janë të mjaftueshme. Në vendin ku jetoj qeveria ofron hua (kredi) për studentët dhe nuk obligohesh të paguash për të kamatë nëse e kthen gjashtë muaj pas diplomimit në të kundërtën qeveria të ngarkon me kamatë nëse nuk e kthen huan brenda këtyre gjashtë muajve. Unë synoj të marr aq sa më nevojitet dhe ta kthej huan gjatë gjashtë muajve para se t'i shtohet kamata, kështu që a lejohet ta pranoj këtë hua?

***Përgjigja:***

Falënderimi i takon Allahut ..

Nuk lejohet të nënshkruhet në kontratën e huas e cila bazohet në këtë kusht që përmban kamatë, sepse në këtë ka zotim për ta paguar kamatën dhe më pas pagesa e saj mund të bëhet realitet nëse ndodhin rrethana të tilla që diktojnë vonimin e pagesës.

Dijetarët këtë e kanë shpjeguar këtë në një pyetje të ngjashme rreth: Marrjes hua përmes kartelës së kreditit.

Në vendimin që e mori "Akademia Ndërkombëtare Islamike e Fikhut" e cila del nga Organizata e Konferencës Islamike në sesionin e saj të dymbëdhjetë në Rijad, Arabia Saudite, më 25 Xhumadel Ahire deri në fillim të Rexheb 1421 h. e që është në pajtim me 23-28 Shtator 2000, për sa i përket kartelave të kreditit.

"Nuk lejohet lëshimi i kartelave të kreditit pa mbulesë dhe as që mund të përdoren, në qoftë se janë të kushtëzuara me pagesën e kamatës shtesë edhe nëse ai që e kërkon kartelën është i vendosur ta kryejë pagesën brenda periudhës së lejuar të shfrytëzohet falas."

*Shejh Uthejmini (Allahu e mëshiroftë) është pyetur:*

"Bankat ju ofrojnë klientëve të tyre një kartelë e cila quhet 'Viza', e cila i mundëson atij të tërheq para të gatshme nga banka edhe nëse në llogarinë e tij, në atë moment, nuk gjendet asnjë

shumë e parave. Në mënyrë që t'ia kthej bankës pas një periudhe kohore të caktuar, e nëse nuk kryhet pagesa para skadimit të kësaj periudhe, atëherë banka kërkon para shtesë më shumë se sa ka tërhequr klienti. Duke e ditur gjithashtu se klienti paguan një shumë vjetore përballë përdorimit të kësaj kartele nga ana e tij, shpresoj të më tregoni për dispozitën e kësaj kartele?

Është përgjigjur: "Ky transaksion është i ndaluar. Sepse përfshinë në vete kushtëzimin për dhënien e kamatës nëse nuk paguhet në periudhën e caktuar. E ky është zotim i pavlefshëm edhe nëse njeriu beson apo mendon se ka më shumë gjasa se ai do ta paguaj para afatit të caktuar. Ngase çështjet mund të ndryshojnë dhe mund të mos ketë mundësi ta përmbushë zotimin, sepse kjo gjë lidhet me të ardhmen e njeriu nuk e di se çka i ndodhë në të ardhmen. Transaksioni në këtë mënyrë është i ndaluar. E Allahu e dinë më së miri."[1]

Por, nëse nuk ke mundësi të studiosh vetëm se përmes marrjes hua (kredi) nga shteti dhe ke vendosur të paguash me kohë pa u detyruar të paguash kamatën, shpresojmë të jesh i arsyetuar.

*Ueb faqja 'Islami – Pyetje&Përgjigje" iu është drejtuar Shejh Muhamed b. Salih El Uthejmin (Allahu e mëshiroftë) me këtë pyetje:*

***Pyetja:*** "Kartela e kreditit 'Viza' përmban një kusht që përmban kamatë, e nëse e vonoj pagesën gjobisin. Por, në vendin në të cilin jetoj në Amerikë nuk kam mundësi të marr me qira ndonjë veturë, e as dyqan si dhe shumë shërbime tjera publike vetëm se me kartelën e kreditit 'Viza'. E mospërdorimi i saj më vendos në një situatë të vështirë të cilën nuk mund ta toleroj. Kështu që zotimi im për të paguar në afatin e caktuar para se të shndërrohet për mua në kamatë a më lejon mua përdorimin e kësaj kartele në këtë gjendje të vështirë në të cilën jetoj?

[1] Revista "Ed Dave" me nr: 1754, fq. 37.

***Është përgjigjur si vijon:***

*"Nëse vështirësia është e sigurt dhe mundësia e vonesës së pagesës është e zbehët, shpresoj të mos ketë në këtë problem."*

***Pyetja:*** Transaksioni që përmban kamatë a e bën kontratën të pavlefshme?

***Përgjigja:***

Edhe pse në kontratë ka kusht që përmban kamatë ai nuk e bën atë të pavlefshme atë, për disa çështje:

1- Për shkak të domosdoshmërisë.

2- Si dhe për shkak se nuk konkretizohet, ngase ky person mendon se gjasat më të mëdha janë se do kryej pagesën në kohë të caktuar.

E për shkak se ia merr mendja se do ta kryen pagesën në kohë të caktuar, atëherë kushti nuk realizohet, si dhe për shkak të nevojës së skajshme – e kjo është pika e fundit dhe më e rëndësishme. Për këtë shpresoj që në këtë të mos ketë problem, ngase ne kemi para vetes një çështje konkrete e që është nevoja e skajshme si dhe një çështje të dyshimtë e që është vonesa. Kështu që kujdesi për atë që është e sigurt është më meritor. E Allahu e dinë më së miri."

Këshilla jonë është të kërkosh ndonjë mjet tjetër për të siguruar harxhimet e shkollimit në mënyrë që të largohesh nga kamata dhe rreziku i saj.

*E Allahu e dinë më së miri.*